**Prof. Dr. Ahmed Arsllan**

# FILOZOFIA E NJOHJES*

**Një retrospektivë**: Ashtu siç thamë edhe në pjesën e parë, fitimi i njohjes është njëra prej instinkteve kryesore dhe prej tipareve dalluese të njeriut. Është e vërtetë se njeriu qysh nga paraqitja e tij gjithmonë dhe gjithkund pak a shumë është marrë me një aktivitet të dendur lidhur me njohjen, pa marrë parasysh nëse në bazën e kësaj ka qëndruar nevoja dhe dëshira e tij për ta njohur natyrën dhe mjedisin që të mund të jetojë, ta vazhdojë ekzistimin e vet edhe të sundojë mbi sendet dhe gjallesat e tjera, apo ndoshta këtë e ka bërë për shkak të prirjes së natyrshme të tij për të njohur, e cila është jashtë kufijve të pragmatizmit dhe e cila lind nga kureshtja ashtu siç shprehej Aristoteli. Me fjalë të tjera, historia e njohjes, po bile edhe e shkencës është e lashtë sa edhe historia e vetë njeriut. Qysh edhe kur është paraqitur për herë të parë (në botën greke të shek. VII para Isait), filozofia, natyrisht, interesimin e saj e ka fokusuar (përqendruar) jo mbi **subjektin njohës**, por mbi **objektin që është lëndë e njohjes**. Për këtë arsye, me të drejtë filozofët e parë grekë janë quajtur edhe “filozofë të natyrës”. Derisa Thalesi, themeluesi i shkollës së Miletit, thoshte se parimi (*arkhe,* lënda amë) i çdo sendi ishte “uji”; Anaksimandri thoshte se ishte “e pafundmja dhe e pakufishmja” (*apeiron*); Anaksimeni thoshte se ishte “ajri”, me këtë ata interesimin e tyre e kishin drejtuar jo kah **njohja**, por kah **qenia / ekzistenca**. Atyre nuk u kanë interesuar çështjet si: sa të drejtë ka subjekti i cili i është drejtuar qenies, i cili tenton ta njohë atë apo mendon se e njeh; me ç’të drejtë pohon se e njeh gjithësinë; në cilat aftësi mbështetet ai kur tenton ta njohë atë; si do të mund të verifikohet drejtësia e njohjes së tij lidhur me qenien apo natyrën? etj. Edhe pse pyetjet e para, dyshimet e para, diskutimet e para lidhur me mundësinë, burimin, kufijtë, kriteret e njohjes janë paraqitur edhe te filozofët grekë të kësaj periudhe të parë, siç kanë qenë Herakliti, Parmenidi, Demokriti, Anaksagora etj., futja e çështjes së njohjes në radhët e mendimit filozofik për të mos u ndarë kurrë më prej saj, ka ndodhur në epokën e filozofëve të mëdhenj, si: sofistët, Sokrati dhe pasuesit e tij Platoni dhe Aristoteli. Që prej kësaj periudhe, diskutimet lidhur me çështjen e njohjes herë-herë, si p.sh. te Kanti, kanë vazhduar jetën e vet duke zënë vendin qendror në mendimin filozofik.

**Ç’është teoria e njohjes apo epistemologjia?** Cilat tema dhe probleme i trajton teoria e njohjes apo filozofia e njohjes? Ashtu siç theksuam edhe më lart, ajo së pari merret me diskutimet lidhur me mundësinë apo pamundësinë e njohjes. Sepse, ashtu siç ka filozofë që në filozofinë e qenies (ontologji) quhen “realistë naivë”, të cilët pa mos dyshuar fare mendojnë se ekziston një botë e

* Kapitulli i dytë i librit *Felsefeye Giriş (Hyrje në filozofi),* Vadi Yayınları, Ankara, 1994.

vërtetë jashtë nesh dhe pavarësisht prej nesh, po kështu, edhe në filozofinë e njohjes ka dogmatikë sërish naivë të cilët mendojnë se aftësitë tona njohëse, e sidomos shqisat tona ne na reflektojnë botën e jashtme në mënyrë të drejtë ashtu siç është. Nevojitet një vetëdije e ngritur dhe një nivel akumulimi njohurish si kusht që njeriu të fillojë të dyshojë në aftësitë apo mjetet e tij njohëse, në shqisat e tij, në perceptimet e tij, në aftësitë e tij të vrojtimit e të eksperimentimit. Në fakt kështu edhe ka ndodhur. Mendimi grek afro dy shekuj me radhë i përdor dhe i provon në mënyrë serioze aftësitë njohëse dhe, ashtu si thamë edhe më lart, bashkë me sofistët (shek. V para Isait) për herë të parë sërish në mënyrë serioze dhe sistematike ato i bën lëndë dyshimi dhe kritike dhe sërish për herë të parë njeriu e ka pyetur vetveten nëse ai mund ose jo t'i njohë sendet ashtu siç janë në vetvete.

**Mundësia e njohjes**: E pra, tani pyetja e parë e teorisë së njohjes është **nëse njohja është apo jo e mundshme**. Përgjigjet që i jepen kësaj pyetjeje më në hollësi do t'i trajtojmë më poshtë. Mirëpo, në vend të hyrjes këtu të theksojmë se, ata që i përgjigjen pozitivisht kësaj pyetjeje, përgjithësisht në historinë e filozofisë njihen me emrin "filozofë dogmatikë". Duhet të theksojmë se këtu fjala "dogmatikë", është përdorur në një kuptim tjetër nga ai i rëndomti sipas të cilit nënkuptojmë qëndrimin intelektual të një njeriu "i cili në mënyrë të verbër e mbron një doktrinë a besim, njeri me paragjykim". Ata që mendojnë se njohja është e pamundshme, në historinë e filozofisë përgjithësisht njihen si "skeptikë". Emri filozofik i mbrojtjes së një mendimi të këtillë është "skepticizëm". Këtu sërish duhet tërhequr vëmendjen në një pikë të cilën me të drejtë e ka theksuar Kanti. Në kuptimin filozofik, pak më ndryshe prej kuptimit të përditshëm dhe joteknik, skepticizëm quhet rryma të cilën e përfaqëson personi i cili "për arsye të veçanta dyshon në vlefshmërinë dhe sigurinë e sendeve të cilat të tjerët i pranojnë si njohje". Këtu nocion kyç është, ashtu siç mund të paramendohet, nocioni "arsye të veçanta". Me "arsyet e veçanta" nuk nënkuptohen arsyet personale dhe arbitrare (ashtu si ia ka kënda). Kjo, përkundrazi, është veçori e skepticizmit në kuptimin e thjeshtë, të përditshëm. Një filozof skeptik, pretendimet njohëse të një filozofi dogmatik mundohet t'i refuzojë duke i përgënjeshtruar mbështetjet dhe kriteret mbi të cilat bazohen ato pretendime.

**Burimi i njohjes dhe kriteret e saj**: Përskaj problemit të mundësisë apo pamundësisë së njohjes, problemi i dytë i teorisë ose filozofisë së njohjes është çështja e **burimit dhe mjeteve të njohjes**. Vallë, gjatë fitimit të njohjes, përgjithësisht, cila ka peshë më të madhe: mendja / racioja apo ajo që racioja e merr nga jashtë, nga mjedisi? Pastaj, sërish në mënyrë të përgjithshme, mund të thuhet se njeriu zotëron dy aftësi për fitimin e njohjes. E para prej këtyre është arsyeja / intelekti, aftësia e të menduarit; e dyta janë shqisat, aftësia e perceptimit, e vrojtimit. Vallë, cila prej këtyre dyjave luan rol më të madh te njohja? A thua intelekti, arsyeja, aftësia e të menduarit ka zotësinë që vetë ta fitojë njohjen, apo mos ndoshta njeriu njohjen e arrin vetëm përmes shqisave dhe perceptimit? Ashtu siç mund të paramendohet, këto ide të shtruara përbëjnë një erashkë të plotë duke nisur prej atyre që intelektin në tërësi e reduktojnë në shqisa e perceptime, e deri tek ata që pohojnë se njeriu veças dhe pavarësisht prej shqisave e perceptimit, zotëron edhe aftësinë e të menduarit. Me këtë rast, e logjikshme është të mendojmë se ekziston edhe një mendim i tretë sa i përket fitimit të njohjes, i cili u jep rëndësi të barabartë si shqisave e perceptimeve, ashtu edhe intelektit dhe arsyetimeve. Po kështu, historia e filozofisë na tregon se ka edhe një grup tjetër njerëzish të cilët nuk u japin rëndësi as shqisave, as arsyes dhe thonë se qoftë shqisat, qoftë arsyeja nuk mund të na sigurojnë njohjen e drejtë, bile mund edhe të na mashtrojnë. Megjithëkëtë, ata pretendojnë se ekziston një njohje, madje një njohje e sigurt ndaj së cilës nuk

mund të kemi kurrfarë dyshimi. Këta, në bazën e këtij lloji njohjeje e vënë një aftësi tjetër, një aftësi të lartë njohëse për të cilën thonë se ekziston te njeriu. Nga përshkrimet që këta i japin lidhur me këtë aftësi, nënkuptohet se fjala është për një aftësi të cilën përgjithësisht mund ta quajmë "intuitë". Sipas intuitivistëve, intuita është një aftësi e lartë e cila "përmes një kapjeje të drejtpërdrejtë dhe një të kuptuari pa ndërmjetësim" ia mundëson njeriut fitimin e njohjes së sendeve. Ajo, përkundër shqisave që na mashtrojnë dhe përkundër arsyes që i ndan dhe i copëton sendet, me "një njohje të drejtpërdrejtë, të qartë, të sigurt, të tërësishme, ndaj së cilës nuk mund të dyshohet" mund të na shpie te fshehtësitë e së vërtetës / realitetit. Në historinë e filozofisë ndër përfaqësuesit më të njohur të intuitivizmit numërohet Plotini në botën greke, Gazaliu dhe mistikët / mutesavvifët e tjerë muslimanë në botën islame, Bergsoni në botën moderne etj.

Ata që si burim kryesor të njohjes e marrin arsyetimin dhe mendimin quhen "racionalistë", kurse ata që për këtë i marrin shqisat, vrojtimin apo eksperimentin quhen "empiristë". Ndërkaq, vetë rrymat quhen "racionalizëm" dhe "empirizëm". Ndër filozofë racionalistë mund të numërojmë: Platonin, Ibni Sinanë, Dekartin (Descartes), Spinozën, Lajbnicin (Leibniz) etj.; kurse si përfaqësues klasikë të empirizmit radhisim Epikurin te grekët, Xh. Lokun (John Locke), D. Humin (David Hume), Kondijakun (Condillac), O. Kontin (Auguste Comte) etj. në botën perëndimore moderne.

**Fusha, hapësira, kufijtë e njohjes**: Krahas problemit të mundësisë dhe burimit apo mjeteve të njohjes, një problem tjetër i teorisë së njohjes është hapësira, fusha, kufijtë e njohjes. Pa dyshim, ky problem është vazhdimësi e atij të mëparshmit. P.sh., për një filozof i cili mendon se njohja fitohet vetëm përmes shqisave apo vrojtimeve dhe se arsyeja / racioja përbëhet prej këtyre dyjave, **fusha e njohjes është e kufizuar me fushën të cilën e kapim vetëm përmes shqisave dhe perceptimeve**. Me fjalë të tjera, nuk është e mundshme njohja e një sendi josensual / joshqisor. Nga ana tjetër, një filozof që mendon se intelekti i njeriut në këtë apo në një formë tjetër është i pavarur prej shqisave, nuk do ta ketë vështirë ta pranojë ekzistimin dhe njohjen e një fushe joshqisore, që s'mund të kapet përmes shqisave. Një fushë e këtillë është, p.sh., ajo e qenieve metafizike. Kur themi qenie metafizike, me këto thjeshtë nënkuptojmë Zotin, shpirtin si një substancë të mëvetësishme, jetën e paskëtejshme etj. që nuk janë fizike, që nuk zënë vend në hapësirë dhe kohë, që nuk mund të kuptohen përmes shqisave. Kemi shumë arsye për të menduar se, sa i përket gjerësisë së fushës së njohjes, një intuitivist do të jetë shumë më optimist se një racionalist. Në kuptimin klasik të gjithë filozofët apo më drejtë thënë vetë filozofia klasike, pra filozofia në kuptimin "të ngasësh pas urtësisë", nuk e pëlqejnë kufizimin e njohjes njerëzore. Kështu, nga ky aspekt, për një Platon, për një Aristotel, për një Farabi, për një Hegel etj. njohja njerëzore nuk ka kufij. Me fjalë të tjera, përmes aftësive njohëse të tij, njeriu mund që, në kuptimin filozofik, çdo lloj pyetjeje t'i përgjigjet në mënyrë adekuate duke përfshirë këtu edhe pyetjet lidhur me Zotin, esencën e shpirtit, burimin e gjithësisë, fatin e njeriut etj. Njeriu mund t'i parashtrojë parimet e sjelljes së drejtë, qeverisjes së drejtë, së bukurës etj. E pra, ekziston mundësia për të fituar njohuri lidhur edhe me temat që e tejkalojnë botën dhe dukuritë natyrore apo fizike. Nëse duam ta themi shkurt e troç, metafizika është e mundshme. Përkundër kësaj, ashtu si do të shohim më poshtë në hollësi, ndër disa filozofë që e pranojnë mundësinë e njohjes si Kanti, Konti, Pirsi (Peirce) etj., në mënyra të ndryshme kanë thënë se nuk është e mundshme njohja e **gjithçkaje**, porse e mundshme është njohja e vetëm **disa** sendeve. Bile disa të tjerë kanë shkuar edhe më tej duke pohuar se filozofia nuk ka ndonjë njohje të veçantë dhe se detyrë e saj është "vetëm sqarimi, ndriçimi i kuptimit të gjykimeve / premisave". Këta janë filozofët modernë si: Karnapi (Carnap), Shliku (Schlick), Ajeri (Ayer), të cilët merrnin pjesë në lëvizjen që në historinë e filozofisë quhet "Lëvizja e Rrethit të Vjenës", sepse përfaqësuesit e saj më 1920 ishin

tubuar rreth Vjenës dhe kishin formuar këtë lëvizje. Kjo lëvizje njihet edhe me emrin “pozitivizmi logjik” apo “neo-pozitivizmi”.

**Kriteret apo standardet e njohjes**: Përpos problemit të mundësisë, burimit dhe fushës së njohjes, ekziston edhe një problem tjetër që do ta trajtojmë së fundi e ai është se cilat janë **kriteret apo standardet e njohjes**, **të njohjes së saktë** apo më thjeshtë të **së saktës**? Me fjalë të tjera, nga e dimë se njohja e saktë është e tillë? Akoma më shkurtë, ç’është “e saktë”? Përgjigjet që jepen për këtë çështje mund t’i përmbledhim në disa grupe: sipas një mendimi më të përhapur dhe që duket se është më i përshtatshmi me opinionin e përgjithshëm, **e saktë quhet përputhshmëria e mendimit me realitetin**. Nëse një mendim yni, që e kemi formuar lidhur me një send, përputhet me vetë sendin, atëherë këtij mendimi i themi se është i saktë, e nëse jo atëherë i themi se është i shtrembër / gabim. Sa për një përngjasim mund ta marrim pasqyrën në vend të mendjes, kurse si lëndë të mendjes mund ta marrim një send që qëndron jashtë apo përpara pasqyrës. Me këtë rast, është e qartë se në pasqyrë do të paraqitet reflektimi apo imazhi i atij sendi. Tani, nëse ky reflektim apo imazh përputhet me vetë sendin, atëherë themi se kjo pasqyrë është e mirë dhe se e reflekton sendin në mënyrë të saktë. Mirëpo, nëse një arsye nuk e reflekton në mënyrë të përshtatshme sendin që qëndron përpara saj, porse e shtrembëron, e përdhos, ia shton ose ia merr diçka, ashtu siç ndodh me “pasqyrat komike” nëpër panaire të cilat trupin e njeriut e reflektojnë në trajta të çuditshme, atëherë themi se kjo arsye është e gjymtë dhe se një njohje e këtillë është “e shtrembër / e gabuar”. Për këtë lloj të sakte përdoret emri “teori e korrespondimit”. Ndër emrat më të rëndësishëm të filozofëve që e kanë pranuar këtë teori ka qenë edhe Aristoteli.

Mirëpo, për shkak të disa vështirësive dhe disa kuptimeve të ndryshme të njohjes që i ka shkaktuar kjo teori, janë paraqitur dhe teori të tjera lidhur me njohjen. Njëra prej tyre dëshiron që të saktën ta përkufizojë si **përputhshmëri të përfytyrimit ideor jo me sendin apo dukurinë që ndodhet në botën e jashtme, por me një përfytyrim tjetër që ndodhet në arsye, që është përpara këtij përfytyrimi dhe që është më origjinal se ky i fundit**. Meqë këtu kemi të bëjmë jo me përputhjen e njohjes me sendin, por me përputhjen e një përfytyrimi me një përfytyrim tjetër, të një njohjeje me një njohje tjetër, kësaj teorie i themi “teoria e koherencës”. Një kriter i këtillë i së saktës, ashtu siç mund të paramendohet, është pranuar sidomos nga ana e filozofëve racionalistë. Si shembull mund ta përmendim Dekartin (Descartes).

Për shkak të disa vështirësive që mendohet t’i përmbajnë qoftë teoria e korrespondimit, qoftë ajo e koherencës, një grup tjetër filozofësh të quajtur “pragmatistë”, kanë tentuar që të saktën ta përkufizojnë në një tjetër mënyrë. Sipas tyre, shkurtimisht, **e saktë është ajo që pragmatisht na hyn në punë, që mund të verifikohet pragmatisht**. Nocioni “pragma” që përdoret këtu, është përkufizuar ndryshe-ndryshe nga filozofë të caktuar pragmatistë. Për shembull, sipas W. Xhejmsit (William James) që është njëri prej përfaqësuesve të kësaj rryme, e saktë është ajo që për ne është e dobishme. Një filozof tjetër pragmatist Xh. Devej (John Dewey), të saktën e përkufizon si një gjë që mund ta luajë rolin e një mjeti në zgjidhjen e problemeve tona (prandaj dhe mendimi i tij quhet “pragmatizëm instrumentalist”. Për dy llojet e pragmatizmit më hollësisht do të flasim më poshtë).

Problemet kryesore të filozofisë së njohjes janë këto dhe të përngjashmet. Tani, nga parashtrimi në këtë mënyrë i këtyre problemeve, jepet të kuptohet se filozofia e njohjes përdor disa nocione bazë gjatë trajtimit të tyre. Këto nocione janë, si: *njohja, e sakta, saktësia, njohja e saktë, e vërteta, siguria, arsyeja, intuita, prova, ndijimi, kuptimi, dobia* etj. Për disa prej këtyre (p.sh. njohja, e sakta, intuita, arsyeja etj.) deri më tani kemi dhënë disa sqarime. Këtu duhet të ndalemi mbi dy çifte konceptesh që për studentët e filozofisë kanë rëndësi të veçantë dhe të cilat shpesh

edhe ngatërrohen me njëra-tjetrën. Çifti i parë i këtyre nocioneve është **e sakta – e vërteta** dhe **e sakta – e kuptimta.**

**E sakta – e vërteta**: Përgjithësisht në jetën e përditshme kur dëshirojmë të theksojmë se nuk e shohim të saktë / të drejtë një pretendim të personit me të cilin flasim i themi “kjo fjala jote është gabim”, ose “kjo fjala jote nuk është e vërtetë”. Një shembull akoma më interesant ndodh me filmat amerikanë kur në skenën e gjykatës i pandehuri detyrohet të bëjë betimin. Ky betim ndonjëherë përkthehet “Betohem se do ta flas të drejtën dhe vetëm të drejtën”, e ndonjëherë “Betohem se do ta flas të vërtetën dhe vetëm të vërtetën”. Në të vërtetë, i saktë është betimi i parë sipas të cilit i pandehuri zotohet se do ta flasë vetëm “të drejtën”. Sepse “e vërteta” nuk mund të thuhet asnjëherë: **E vërteta është sendi që është lëndë e asaj që thuhet, që pretendohet dhe ndodhet në botën e jashtme, në botën objektive**. P.sh. “dielli”, “temperatura / nxehtësia e ajrit”, “rënia e shiut” nuk janë të drejta, por të vërteta. Mirëpo, fjalët tona që i shprehim kur themi se ka diell, se temperatura është e nxehtë, se përjashta bie shi etj. janë “të drejta / të sakta” (ose, nëse në botën e jashtme nuk ka diell, nëse moti nuk është i nxehtë dhe nëse jashtë nuk bie shi, atëherë janë “të gabuara”). E pra, e sakta ka të bëjë me arsyen, me atë që është në arsye apo që e ka prodhuar arsyeja, me termin teknik, ka të bëjë me “gjykimet / premisat”. Një gjykim mund të jetë i saktë apo i gabuar. Nga ana tjetër, e vërteta apo e pavërteta ka të bëjë me lëndën e gjykimit, me atë që sipas subjektit quhet “e jashtme”. Shkurt thënë, një send apo një dukuri nuk mund të jetë e saktë apo e gabuar. Më drejtë thënë, çdo gjykim sapo të shprehet, nga aspekti i kësaj veçorie, pra si një zë apo si një shkrim që është, quhet i vërtetë.

**E sakta – e kuptimta**: Ndër nocionet bazë të teorisë së njohjes të cilat shpeshherë ngatërrohen me njëra-tjetrën janë “e sakta – e kuptimta”. Së pari, nëse i lëmë mënjanë ngathtësitë kuptimore që shpesh i hasim në gjuhën e përditshme, sërish nga aspekti i teorisë së njohjes, një send, p.sh. një “njeri”, një “film” etj. nuk mund të jenë të kuptimtë apo të pakuptimtë. Vetëm një premisë mund të jetë e kuptimtë apo e pakuptimtë. Më drejtë, një premisë e pakuptimtë as që mund të quhet premisë. Sepse **premisa është një fjalë që mund të jetë e saktë apo e shtrembër / e gabuar**. Mirëpo, që një premisë të mund të jetë e saktë, së pari ajo duhet të jetë e kuptimshme. Një premisë e pakuptimtë, ashtu siç mund të nënkuptohet, **meqë nuk ka kurrfarë kuptimi**, nuk mund të paramendohet të ketë ndonjë kuptim si e saktë apo e gabuar. Përskaj kësaj, filozofët nuk janë të një mendimi sa i përket pyetjes se ç’duhet nënkuptuar me fjalën “kuptimi i një premise”. P.sh., ashtu si do shohim më vonë, pozitivistët logjikë, lidhur me kuptimin e një premise kanë sjellë një përkufizim mjaft specifik. Po kështu, edhe pragmatistët kanë ndër mend një gjë krejt tjetër lidhur me kuptimin e një premise. Mirëpo, ekziston një kriter i padiskutueshëm apo i pranueshëm nga të gjithë në shkallën më të ulët lidhur me kuptimin, e ai është se **një premisë që nuk është renditur sipas rregullave sintaksore të një gjuhe, assesi nuk mund të quhet e kuptimtë**. Sepse mjeti me të cilin **merren vesh** dhe **kuptohen** njerëzit, është gjuha. Gjuha **shpreh** diçka vetëm atëherë kur të formulohet si fjali apo shprehje e renditur sipas rregullave gramatikore, sintaksore. P.sh., fjalia “unë dje prej teje një mollë do të jap” është e pakuptimtë. Ajo s’është as e saktë, as e gabuar, thjesht është tamam e pakuptimtë. Së këndejmi, një fjali si kjo është e kuptimtë, por s’është as e saktë as e gabuar: “Tokën herë-herë e vizitojnë qenie që vijnë nga hapësira”. Kuptimi i kësaj fjalie është i qartë dhe i caktuar, mirëpo akoma nuk mund të themi se është i saktë apo i gabuar. Sepse, në të vërtetë, akoma nuk është vërtetuar në asnjë mënyrë pretendimi nëse vërtet e vizitojnë tokën jashtëtokësorët.

Po në gjuhën e përditshme, madje edhe në bisedimet e nivelit më të lart, njëra prej gabimeve që haset më së shpeshti është ngatërrimi i fjalive “të flasësh logjikisht” dhe “të flasësh saktë”. S’ka

mëdyshje se kushti i parë i çdo të foluri të saktë është "të qenët i logjikshëm", mirëpo çdo "e folur e logjikshme" nuk siguron edhe "të qenët e saj e saktë". Që të mund ta ndriçojmë më hollësisht këtë çështje, duhet më për së afërmi t'i shikojmë lidhjet midis "logjikshmërisë" dhe "saktësisë", gjegjësisht midis logjikës dhe teorisë së njohjes.

**Teoria e njohjes dhe logjika**: Ashtu siç është dashur të sqarohet më gjerësisht në lëndën e logjikës, tema kryesore e logjikës është studimi i mënyrës se **si të punojë drejt e saktë arsyeja**. Mirëpo, ekziston një dallim midis saktësisë ashtu siç kuptohet në logjikë dhe saktësisë nga aspekti i teorisë së njohjes. Ajo që në logjikë kuptohet si e saktë, është që mendja / arsyeja gjatë punës së saj **të nxjerrë përfundime sipas parimit të identitetit**, çka me këtë rast, me rëndësi është të qenët koherent. Nëse unë them "A-ja është B dhe B-ja C", atëherë jam i detyruar të them edhe se "A-ja është C". Ose me fjalë të tjera, nëse nuk them se "A-ja është C", atëherë d.m.th. se nuk kam bërë një rezonim / arsyetim të saktë dhe **koherent**. Mirëpo, edhe çdo lloj arsyetimi koherent, që bëhet sipas parimit të identitetit, pra që është logjik, nuk do të thotë se është "i saktë" edhe në kuptimin si e kërkon apo e nënkupton teoria e njohjes, për më tepër mund të duket edhe tërësisht i gabuar. P.sh., nëse unë them "të gjithë elefantët janë shpezë" dhe "të gjitha shpezët fluturojnë", sipas parimit të identitetit duhet të them "e pra, të gjithë elefantët fluturojnë" dhe ky përfundim **nga aspekti logjik** është tërësisht i saktë. Mirëpo, gjithsesi, asnjë filozof apo shkencëtar që e kërkon të saktën, po edhe një njeri i rëndomtë bile, nuk do të pranojë se ky përfundim është i saktë. Nga ç'aspekt nuk do ta pranojë? Nuk do ta pranojë si të saktë nga aspekti se nuk përputhet me të vërtetën / realitetin që është lënda e këtij gjykimi. Së këndejmi, njohja e saktë të cilën e kërkon teoria e njohjes është një njohje e këtillë, pra një njohje që përputhet me realitetin i cili është lëndë e kësaj njohjeje. E këtillë është saktësia pas së cilës nxiton ajo.

Pasi i sqaruam në këtë mënyrë këto nocione, tani mund t'u qasemi më në detaje ideve dhe qëndrimeve që janë paraqitur lidhur me veçoritë kryesore të teorisë së njohjes, për të cilat folëm më lart. Së pari të fillojmë me çështjen e mundësisë së njohjes. Siç thamë edhe më lart, këtu hasim në dy mendime kryesore: ata që besojnë në mundësinë e njohjes dhe ata që për shkaqe të veçanta e refuzojnë mundësinë e njohjes. Ata që besojnë në mundësinë e njohjes më tej ndahen në grupe të ndryshme nga njëra-tjetra dhe përbëjnë shumicën dërmuese në historinë e filozofisë. Me fjalë të tjera, mendimi se njohja është e zotërueshme dhe e mundshme, është mendimi që më së shpeshti e hasim në historinë e filozofisë. "Dogmatikët" që besojnë në mundësinë e njohjes, nuk ndiejnë nevojën për të sqaruar në veçanti arsyet dhe mënyrat e mundësisë së saj, porse për këtë ata mbështeten në organet ndijore të njeriut, në aftësinë e vrojtimit, në racion apo në aftësinë intuitive të tij. Prandaj, për këto ide të tyre do të mund të flasim kur ta trajtojmë çështjen e burimit të njohjes. Ata që në veçanti duhen shqyrtuar këtu, janë filozofët që dyshojnë në mundësinë e njohjes.

**Skeptikët**: Në historinë e filozofisë janë hasur filozofë që kanë dyshuar në mundësinë e njohjes. Arsyet e këtyre dyshimeve kanë qenë të ndryshme. Pikë së pari, eksperimentet e përditshme na tregojnë se burimet tona kryesore të njohjes, pra shqisat shpeshherë na mashtrojnë. Po kështu, njohuritë tona lidhur me historinë e njerëzimit na japin të kuptojmë se në të kaluarën, njerëzit shumë gjërave u kanë besuar si të sakta të pagabueshme edhe pse ne sot ato i quajmë si tërësisht të gabuara. Po edhe gjatë vetë historisë apo jetës sonë personale, a nuk kemi pasur ndonjë mendim, saktësinë e të cilit në të kaluarën e kemi pranuar si një doktrinë / besim, e që sot mendojmë se ka qenë i gabuar, i shtrembër? (Nëse nuk kemi pasur, atëherë të përkujtojmë se kjo nuk është një gjë që meriton të lavdërohet!). Edhe historia e shkencës ka treguar se shumë ide

"shkencore" (si, fizika e Aristotelit, astronomia e Ptolomeut etj.) të cilat njerëzit në të kaluarën i kanë njohur për të sakta, sot nuk njihen më si të tilla. Kur Pascali thotë "Ajo që është e saktë përtej Pirinejeve (pra në Spanjë), këndej (pra në Francë) është e gabuar", thekson edhe një burim tjetër të skepticizmit, se çdo shoqëri apo kulturë ka idetë e veta "të sakta". Ja pra, të gjitha këto kanë qenë shkas për paraqitjen e një rryme që në gjuhën e filozofisë është quajtur skepticizëm dhe që ka kundërshtuar se njeriu mund të zotërojë njohjen.

Krahas skepticizmit të cilin mund ta quajmë "skepticizmi si qëndrim" i cili lind gjithmonë nga vetë struktura e filozofisë, kemi edhe lloje të tjera të skepticizmit, si "skepticizmin si metodë", "skepticizmin lidhur me njohjen jashtempiriste" dhe së fundi edhe "skepticizmin ekstrem".

**a) Skepticizmi si një qëndrim**: Njëra prej tipareve dalluese të filozofisë, ashtu si thamë më lart, është karakteri i saj kritikues. Thamë edhe se filozofia, historikisht, është paraqitur si kritikë kundër botëkuptimit fetar-mitologjik, që në Greqinë e asaj kohe ishte përhapur qysh më herët dhe se secili filozof ka nisur punën e tij duke e shqyrtuar, zbërthyer dhe kritikuar në mënyrë serioze tërë atë akumulim njohurish dhe provash njerëzore që e kishte trashëguar nga e kaluara. Thalesi kritikon traditën fetare-mitologjike greke të Homerit dhe Hesiodit, sofistët kritikojnë filozofët e natyrës, Sokrati kritikon sofistët dhe kjo vazhdon kështu teposhtë. Në këtë kuptim, pra **nga aspekti filozofik**, **dyshimi si një qëndrim i shëndoshë ekziston në vetë shpirtin e filozofisë** dhe po në këtë kuptim mund të themi se çdo filozof është skeptik. Kanti këtë e përkufizon si qëndrim "për të mos pranuar asnjë mendim, pretendim përderisa nuk ka arsyet, mbështetjet e veta". Sipas meje dhe shumë të tjerëve që merren me filozofi, shembulli më i mirë për këtë qëndrim ka qenë Sokrati i cili pa mëshirë ka kritikuar idetë, besimet, traditat dhe zakonet fetare, shkencore, etike, politike të Athinës së kohës së tij dhe i cili përkitazi me pretendimet për saktësinë e të gjitha këtyre ideve para-kriticiste me një qëndrim tallës ka thënë: "Nëse unë di diçka, ajo është se nuk di asgjë". Gjënë më të rëndësishme që dëshiron ta theksojë Sokrati me këtë rast është se të gjitha këto besime, zakone, tradita, ide e supozime nuk kanë asnjëfarë vlere njohëse.

**b) Skepticizmi si një metodë**: Përkundër kësaj, Sokrati nuk ka ndenjur përgjithmonë në këtë gjendje "padituri". Përkundrazi, ka dëshiruar të krijojë moralin si një shkencë dhe, ashtu siç e dimë, për hir të saktësisë së këtij morali ka dhënë edhe jetën. Edhe te shumë disa filozofë të tjerë vërejmë se skepticizmi nuk është përvetësuar si një qëllim final përtej të cilit nuk mund të kalohet, porse, përkundrazi, dyshimi është përdorur si një metodë, si një mjet për eliminimin e vetë dyshimit. Shembulli më i njohur i skepticizmit si metodë mund të shihet te Gazaliu në botën islame dhe te Dekarti në botën perëndimore. Edhe Gazaliu edhe Dekarti kërkonin të saktën, atë për të cilën assesi nuk mund të dyshohet, kërkonin njohjen e sigurt. Për këtë arsye edhe i kanë shqyrtuar gjërat që atyre u janë parashtruar si njohje dhe të sakta. Për më tepër se kjo, ata i marrin burimet e këtyre njohjeve dhe të saktave, pra racion dhe shqisat, dhe interesohen të dinë sa janë të besueshme ato për sa i përket njohjes së sigurt dhe të pagabuar të cilën ato na ofrojnë. Nëse për shembull e marrim Dekartin, ai arsyeton kështu: Jemi dëshmitarë se në jetën e përditshme shqisat ne shpeshherë na mashtrojnë. Ndodh që një ngjyrë ta ngatërrojmë me një ngjyrë tjetër, një send me një send tjetër. Derisa shqisa e të parit tregon se një shkop i futur për gjysmë në ujë është i thyer, shqisa e të prekurit na thotë se kjo aspak nuk është kështu. Nga ana tjetër, ekziston mundësia të gabojmë edhe në të drejtat racionale, p.sh. në arsyetimet matematikore, vetëm se këtu, kemi fatin të dimë se kemi gabuar. Më në fund Dekarti arrin në përfundimin se mund të dyshojmë për çdo gjë, porse nuk është e mundshme që njeriu të dyshojë për sendin që dyshon, në

çastin kur dyshon. Dyshimi është një lloj i të menduarit. E pra, në momentin kur njeriu dyshon, ai mendon. Të menduarit kërkon të qenët në jetë. Sepse për të dyshuar, është e domosdoshme qenia që do të dyshojë. Me këtë Dekarti arrin te një njohje e parë e sigurt për të cilën kurrsesi nuk mund të dyshohet: “Mendoj, pra, jam” (*Cogito ergo sum*). Siç shihet, kjo nga dyshimi të shpie në njohje. Edhe Gazaliu, për shkaqe dhe mendime të përngjashme, arrin në përfundimin se nuk mund t’u besohet, më mirë thënë mund të mos u besohet edhe shqisave edhe racios. Edhe ky për një kohë përjeton një krizë dyshimi. Më në fund, thekson se ka shpëtuar prej kësaj krize dyshimi në saje të “dritës që Zoti ia ka hedhur në shpirt”. Me fjalë të tjera, pak më ndryshe prej Dekartit, Gazaliu garancinë për njohjen e saktë e gjen te Zoti. Edhe pse ka disa dallime midis Dekartit dhe Gazaliut lidhur me natyrën e dyshimit dhe mekanizmave për t’i shpëtuar atij, prapëseprapë ekziston një përngjasim i madh midis tyre sa i përket përdorimit të dyshimit si një mjet përmes të cilit më në fund mundësohet kalimi prej dyshimit te njohja. Këtë përngjasim shkurtimisht mund ta quajmë “përdorimi metodik i dyshimit”.

**c) Skepticizmi lidhur me njohjen jashtempiriste:** Si shembuj më markantë të këtij lloj dyshimi kemi filozofin e njohur anglez D. Hjum (David Hume) dhe I. Kantin, i cili gjatë ngritjes së sistemit të tij filozofik ka qenë nën ndikim të madh të skepticizmit të Hjumit. Hjumi është një filozof skeptik që bën pjesë në traditën empiriste të filozofisë angleze. Ndër analizat e famshme të tij që ishin fryt i skepticizmit, me rëndësi është të përmendim sidomos analizën e parimit të kauzalitetit. **Parimi i kauzalitetit, nënkupton se çdo dukuri ka shkakun e vet, të gjitha dukuritë në gjithësi janë të lidhura me njëra-tjetrën me lidhjen shkak-pasojë**. Hjumi pohon se ky parim nuk na është dhënë nga ana e përvojës / eksperiencës. Nëse themi se përvoja është burimi i çdo lloj njohjeje, ashtu siç mendon Hjumi, dhe nëse ky parim (i kauzalitetit) ne nuk na jepet nga ana e përvojës, atëherë do të mund të përfundojmë se bazat e të gjitha shkencave e madje edhe të përvojave tona të përditshme nuk janë të shëndosha. Kritikën e parimit të kauzalitetit të Hjumit më hollësisht do ta trajtojmë në pjesën e ardhshme të librit. Për ne këtu me rëndësi është të theksojmë se Hjumi përfaqëson një lloj skepticizmi dhe se ky lloj skepticizmi shfaqet ndaj çdo lloj njohjeje jashtempiriste. Shembulli i dytë dhe më i famshëm i këtij lloj skepticizmi është Kanti. Nëse e marrim më seriozisht, Kanti, në njëfarë mënyre, nuk numërohet si skeptik. Por, përkundër Hjumit që dyshonte në parimin e kauzalitetit, Kanti është një filozof që zë një pozitë përballë skepticizmit nga aspekti se ai dëshiron të tregojë vlefshmërinë e këtij parimi e me këtë dëshiron edhe ta mbështesë rishtazi shkencën në baza të shëndosha. Mirëpo, nga ana tjetër, ai është një skeptik nga aspekti se ai refuzon mundësinë e fushës së njohjes të quajtur metafizikë dhe që tradicionalisht trajton temat si, të qenët e Zotit, liria dhe pavdekshmëria e shpirtit etj., njohuri këto që e tejkalojnë çdo lloj përvoje të njeriut.

Sipas Kantit, te njohja kemi elemente që vijnë edhe prej përvojës edhe prej mendjes / racios. Origjinaliteti i Kantit qëndron në faktin që ka treguar se edhe në materialin e përfituar vetëm nga përvoja, ashtu siç mendohej deri në kohën e tij, ka edhe disa kallëpe sistemuese të cilat subjekti njohës ia bashkëngjit përvojës. Sipas tij, te përvoja, subjekti njohës nuk është tërësisht pasiv, pra vetëm një aftësi që pranon. Sendet që ky subjekt nga jashtë i merr në formë pasive janë vetëm **të dhënat** apo **lëndët e para** të përvojës. Ai, këtyre të dhënave ua imponon disa forma sistemuese që vijnë nga brendia e tij (subjektit) dhe atyre u jep një formë dhe strukturë të caktuar. Këto forma sistemuese janë, p.sh. hapësira dhe koha. Hapësira dhe koha nuk janë përfytyrime që njeriu **i merr** nga bota e jashtme, nga përvoja; përkundrazi, janë kallëpe sistemuese që njeriu **ia shton**, **ia bashkëngjit** përvojës dhe me të cilat i sistemon dhe rregullon të dhënat e përvojës. Ne nuk e shohim hapësirën dhe kohën, por shohim **me** hapësirën dhe kohën. Nga ana tjetër, njohja nuk lind vetëm nga përvoja. Një send që vjen përmes përvojës dhe që, megjithëse ka marrë një formë të

caktuar, akoma e ruan karakterin e tij si lëndë e parë, i përngjan gjendjes së, p.sh., pambukut krahasuar me stofin. Për të përfituar stofin apo materien e prodhuar nga pambuku duhet që ai (pambuku) të endet e të thuret në vegjë apo në tezgjah, kurse ky tezgjah, në rastin tonë është intelekti apo më gjerësisht aftësia njohëse. Intelekti bashkë me format sistemuese të ndijimeve, pra me hapësirën dhe kohën, të dhënat e përvojës të cilave një herë u është dhënë një formë, i përpunon për së dyti herë nëpërmjet kallëpeve apo kategorive të arsyes siç i quan Kanti dhe përfiton njohjen. Sipas Kantit, parimi i kauzalitetit të cilin Hjumi me të drejtë s'kishte mund ta gjejë te përvoja, ishte një kategori apo kallëp i këtillë racional. Në saje të këtij kallëpi apo parimi, të dhënat që vijnë prej eksperiencës lidhen dhe bashkohen me njëra-tjetrën si shkak-pasojë.

Ajo që na intereson nga kjo teori e njohjes e Kantit është kjo: sipas Kantit, njohja e saktë mund të përfitohet nëpërmjet dy elementeve: të dhënave që vijnë prej eksperiencës dhe sendit që intelekti ia bashkëngjit këtyre të dhënave. Sipas Kantit, njeriu nuk i krijon vetë të dhënat që vijnë prej eksperiencës, porse ato i merr dhe pa këto të dhëna intelekti i njeriut do të ishte si një fabrikë që ka tezgjahët e vet, por që nuk ka lëndët e para që do t'i përpunonte. Nga ana tjetër, sërish sipas Kantit, njeriu nuk mund t'i njohë këto të dhëna apo sende të marra nga jashtë **ashtu siç janë në vetvete**, porse ai këto mund t'i njohë **ashtu siç i duken** atij bashkë me elementet që ua ka shtuar dhe bashkëngjitur. Ashtu siç shprehet Kanti, njeriu nuk mund ta njohë "sendin në vetvete" (**numenin**), por sendin që është për ne, sendin ashtu si na duket ne, pra **fenomenin**. Tani na paraqitet një përfundim tjetër i rëndësishëm e ai është se nuk është e mundshme njohja e saktë e asnjë sendi që nuk mund ta përfitojmë nëpërmjet eksperiencës, apo që nuk na është dhënë përmes saj. Nga ana tjetër, është e qartë se Zoti, shpirti, liria etj. nuk na janë dhënë nga përvoja, se nuk kemi asnjëfarë përvoje ndijore. Sipas kësaj del se metafizika tradicionale, pra disiplina filozofike që këto i trajton në këtë mënyrë, nuk është e mundshme shkencërisht. Me fjalë të tjera, metafizika nuk është shkencë dhe këto qenie ne asnjëherë nuk mund t'i njohim përnjëmend. E pra, ky skepticizëm **doktrinor** i Kantit që qëndron përballë skepticizmit metodik, përbëhet prej ngushtimit dhe kufizimit të fushës së aftësive njohëse. Ky qëndrim që ka një vazhdimësi tjetër si përcaktimin e fushës dhe kufijve të njohjes, më vonë në shek. XIX do të vijohet nga ana e dy rrymave filozofike, pozitivizmi dhe pragmatizmi.

**d) Skepticizmi ekstrem**: Ky është një lloj skepticizmi i cili duke treguar se ajo që gjatë historisë është pranuar si njohje ndryshon nga koha në kohë, nga shoqëria në shoqëri dhe se e njëjta gjë ndodh edhe brenda historisë së vetë shkencës, në një mënyrë të skajshme / ekstreme mundohet të theksojë se asnjëfarë lloj njohjeje nuk është i mundshëm. Këtë e bën duke i kritikuar dhe përgënjeshtruar në mënyrë sistematike aftësitë dhe burimet njohëse të njeriut. Shembujt më të njohur të këtij skepticizmi mund t'i tregojmë sofistët dhe skeptikët. Sofistët janë një grup mendimtarësh që në shek. V p.e.r. janë paraqitur në botën greke, sidomos në qytet-shtetin e Athinës. Këta kanë siguruar që filozofia greke, e cila deri atë kohë ka qenë e interesuar për botën e jashtme si, për qenien dhe formimin, për karakterin e natyrës etj., tani e tutje të merret me njeriun dhe kulturën. Këta edhe përmes disa veçorive të tjera kanë shkaktuar një revolucion në botën e mendimit grek. Ajo që ne më së tepërmi na intereson këtu është se ata kanë qenë filozofë skeptikë ekstremë. Për shembull, sipas Protagorës, i cili njihet si përfaqësuesi më i rëndësishëm i këtij grupi, aftësitë njohëse të njeriut, pra shqisat, eksperiencat dhe arsyeja gjithsesi janë të pamjaftueshme dhe nuk kanë mundësinë ta njohin të saktën, ta arrijnë njohjen e saktë, prandaj njeriu ka vetëm **pandehjet / supozimet** (*doxa*). Një supozim, ndërkaq, ka të njëjtën vlerë sa edhe një supozim tjetër. Siç thotë vetë Protagora "njeriu është masa e çdo sendi". Me shprehjen "njeri", këtu nuk nënkuptohet lloji njerëzor ashtu si mendonte Kanti, porse për qëllim është çdo njeri veç e veç si individ. E pra, çdo njeri është masë e së saktës dhe sado njerëz që të ketë aq

edhe të sakta apo supozime do të ketë. Mirë, po ç'do të thotë Protagora kur të kundërshtohen dy pretendime të dy njerëzve lidhur me një çështje të njëjtë? Asgjë! Sipas një fjalie tjetër që i atribuohet Protagorës, "dy mendime të kundërta me njëra-tjetrën, kanë të njëjtën shkallë saktësie". Sipas të gjitha gjasave, kjo fjalia e fundit e Protagorës shumë qartë na tregon skajshmërinë e skepticizmit të tij. Po kështu, për të mësuar shtrirjen ekstreme të skepticizmit të një sofisti tjetër, Georgias, mund t'i përmendim tri mendimet e njëpasnjëshme që i atribuohen atij: "1. Asgjë nuk është, 2. edhe sikur të ishte nuk do të mund ta njihnim, 3. edhe sikur ta njihnim nuk do të mund t'ua shprehnim të tjerëve".

Një grup tjetër skeptikësh ekstremë në botën greke janë ata që në historinë e filozofisë quhen skeptikët. Mendimtarët kryesorë që e përbëjnë këtë grup janë: Pironi (Pyrrhon, 365-275 p.e.r.), Arkesilau (Arkesilaos, 316-240 p.e.r.), Karneadi (Karneades, 219-129 p.e.r.) dhe Sekst-Empiriku (Sextus Empiricus, shek. II e.r.). Sipas këtyre, përgjithësisht njohja është e pamundshme. Përkundër Sokratit i cili thoshte "Nëse unë di diçka, ajo është se nuk di asgjë", Karneadi shkon edhe më tej duke thënë "nuk e di me siguri se nuk di asgjë". Kjo është një fjali që shumë bukur i sqaron qëndrimet e famshme të skeptikëve për "mosgjykim", për "pezullim të gjykimeve". Meqë skeptikët për parim të tyre kanë qëndrimin se nuk mund ta fitojmë njohjen e saktë të asnjë sendi, kanë përfunduar se gjëja e vetme logjike sipas kësaj është se nuk duhet gjykuar për asnjë send. Edhe përkundër kësaj duhet pasur parasysh se edhe në mesin e skeptikëve hasim dallime sa i përket skepticizmit.

**Burimi i njohjes (Një retrospektivë):** Është e vërtetë se njerëzit krijojnë lidhje me botën objektive nëpërmjet shqisave. Me syrin tonë shohim ngjyrat, format; me shqisën e të prekurit perceptojmë nxehtësinë-ftohtësinë, fortësinë-butësinë etj. Po të mos e kishim veshin nuk do të mund t'i dëgjonim zërat, po të mos e kishim gjuhën nuk do të mund t'i ndienim shijet. Më shkurt thënë, është e qartë se organet e shqisave janë burimi kryesor apo njëra prej burimeve kryesore të njohjes. Aristoteli thotë: "Ai që e humb një shqisë, e ka humbur një botë". Mirëpo, nga ana tjetër, jemi në dijeni se shqisat herë-herë dhe na mashtrojnë. Filozofët skeptikë nuk mërziten pse shpesh e përmendin shembullin e shkopit të futur në ujë i cili për syrin duket i thyer ndërkaq për dorën nuk është i tillë. Së këndejmi, e njëjta shqisë e të prekurit, ashtu si e shpreh edhe Protagora në shembullin e tij të famshëm, nuk është e mbrojtur nga mashtrimi. Nëse në dy kova të mbushura me ujë prej të cilave njëra ka ujë të nxehtë e tjetra të ftohtë e fusim dorën e djathtë në njërën e të majtën në tjetrën dhe t'i nxjerrim prej aty e t'i fusim në një kovë të mbushur me ujë të vakët, dora e nxjerrë prej kovës me ujë të nxehtë uji i vakët do t'i duket i ftohtë, ndërkaq asaj që është nxjerrë prej ujit të ftohtë uji i vakët do t'i duket i nxehtë. Për të njëjtat mashtrime mund të sjellim shembuj edhe për shqisat e tjera. Mirëpo, nga ana tjetër, nga e dimë se shqisat / ndijimet na mashtrojnë? Ashtu siç ka thënë për herë të parë Demokriti e siç e ka përsëritur edhe Epikuri, a nuk e mësojmë këtë sërish në saje të shqisave? "Oj arsye e gjorë, argumentet që i përdor për të më përgënjeshtruar mua, i merr sërish prej meje!".

Së këndejmi, shqisat ne na japin atë që është **tani** dhe **këtu**, pra, me gjuhën e filozofisë, atë të posaçmen dhe të pjesshmen / partikularen. Ndërkaq qëllimi apo ideali i njohjes, i njohjes shkencore apo filozofike është ta kapë atë **të përhershmen** dhe **të kudoshmen**, atë **të përgjithshmen** dhe **të pandryshueshmen, universalen**. Kështu, edhe pse kafshët i kanë të njëjtat shqisa me ato të njeriut, nuk mund të thuhet se ato prodhojnë shkencë apo filozofi. Po kështu, njohjet shkencore që paraqesin shembullin më të përkryer të njohjes së saktë, e sidomos premisat e shkencave natyrore, siç dihet formulohen në trajta "ligjesh" të cilat e shprehin atë të përhershmen dhe të kudoshmen. Ligji i rënies së lirë i Galileut thotë: "ky gur i veçantë që

ndodhet këtu para meje, tani bie sipas ligjit ½ $gt^2$". Ai pretendon se "të gjithë trupat në zbrazëtirë bien dhe çdo herë bien sipas ligjit në fjalë" (Sipas këtij ligji, rënia e lirë e një trupi ndodh ose nën veprimin e forcës tërheqëse të Tokës ose nën ndikimin e forcës së rëndesës – R. Neziri). Prandaj, njohja e saktë pas së cilës nxiton shkenca dhe filozofia, përpos veçorisë së përgjithshme që ta reflektojë saktë lëndën e vet, ka edhe një veçori të veçantë që ta shprehë atë të përhershmen dhe të kudoshmen, atë universalen. Është më se e qartë se këtë lloj njohjeje nuk do të mund ta sigurojnë vetëm shqisat. Kështu, shkaku që filozofët e parë racionalistë, si Sokratin, Platonin dhe Aristotelin i ka nxitur që njohjen ta kërkojnë në një bazë tjetër, në një burim tjetër, pra ta mbështesin në arsyen, ka qenë pikërisht ky. Sipas Aristotelit njohja **fillon me ndijimin**, mirëpo **nuk është ndijim**. Nëse në njohje krahas ndijimit nuk ndodhet një element tjetër, pra nëse nuk përzihet arsyeja, atëherë kurrë nuk do të mund të lindë shkenca (apo filozofia). Aristoteli është një filozof racionalist i matur. Së këndejmi, Platoni shkon akoma më larg: Njohja as fillon me ndijimin, po as që ka nevojë për të. **Nuk është njohje** ajo në të cilën është përzier ndijimi. Vetë arsyeja dhe vetëm arsyeja është burim i njohjes. Sepse vetëm ajo mund t'i arrijë standardet e njohjes shkencore apo filozofike. Ndijimi lëre që nuk i ndihmon arsyes, ai edhe e pengon atë. Platoni vëren se objektet e matematikës nuk ndodhen në botën e jashtme, në botën e shqisave, edhe pse premisat e saj (matematikës) përputhen me kriteret që i lyp shkenca. Duke u nisur nga kjo, ai pohon se çdo lloj njohjeje shkencore ka të bëjë vetëm me objektet që ndodhen jo në botën "shqisore", por në atë "mendore-racionale" (ideale). (Ne në botën e jashtme nuk mund të gjejmë ndonjë "pikë" që ka gjatësinë, gjerësinë dhe thellësinë e vet. Ndërkohë që pika përbën njërën prej koncepteve bazë të gjeometrisë. Pastaj, trekëndëshi për të cilin flet matematikani, në të vërtetë nuk është ai trekëndëshi i vizatuar, p.sh., në dërrasë të zezë. Ai në dërrasë vizaton trekëndëshin vetëm sa **për të folur** për konceptin e trekëndëshit dhe tërësia e këndeve të brendshme të asnjë trekëndëshi të vizatuar në dërrasë nuk është 180 shkallë). Duke u nisur prej këtu, Platoni thotë se edhe lëndën e astronomisë bile nuk e përbëjnë trupat qiellorë dhe lëvizjet e tyre të cilat ne i vështrojmë nëpërmjet shqisave, porse janë trupat qiellorë dhe lëvizjet e tyre të cilat **ne i mendojmë me arsyen tonë**. Tani e shohim se sa i skajshëm është Platoni kur e shpreh pamjaftueshmërinë e shqisave: Në fakt, jo vetëm matematika, por edhe çdo lloj shkence natyrore, lëndë studimi nuk kanë objektet natyrore që ne i perceptojmë nëpërmjet shqisave, por vetëm "modelet" (*idetë*) e tyre dhe objektet që ne i konceptojmë nëpërmjet arsyes. S'ka dyshim se edhe ky mendim më vonë do të bëhet lëndë diskutimi dhe kontestimi. Kështu, filozofi i parë që e kundërshton këtë teori racionale të Platonit, ka qenë menjëherë nxënësi i tij Aristoteli. Ashtu si thamë edhe më lart, Aristoteli nga njëra anë e ndanë mendimin e Platonit që thoshte se njohja merret jo me atë që është tani e këtu, por me të përgjithshmen, me universalen dhe se lëndë e saj janë *konceptet*, nga ana tjetër thekson se kjo e përgjithshmja, universalja duhet kërkuar brenda botës shqisore. Edhe pse Aristoteli shqisat nuk i quan vetë shkencë, ai ato i quan si pikënisje për në shkencë. Me këtë ai zë të njëjtën pozitë me atë të Kantit (që vjen shumë më vonë) lidhur me njohjen: te njohja kemi elemente që vijnë edhe nga ndijimet, nga perceptimet, nga vrojtimet e jashtme po edhe nga intelekti dhe arsyeja. Sa i përket çështjes së burimit apo mjeteve të njohjes përfundimisht mund të themi se mendimet në këtë drejtim kanë dy pozicione, empiriste dhe racionaliste, si dhe atë sintetike që mundohet të bëjë bashkimin e dy të parave. Natyrisht se kësaj duhet shtuar edhe mendimin tjetër që i refuzon edhe empiristët edhe racionalistët si dhe pozicionet e tyre bashkuese dhe i cili, sa i përket njohjes, në plan të parë e nxjerr rolin e intuitës.

**Empirizmi:** Shembulli klasik i një filozofi empirist është Xh. Loku (John Locke, 1632-1704). Në librin e tij të famshëm *Një ese lidhur me të kuptuarit njerëzor* (*An Essay Concerning Human Understanding*) të cilin ia ka kushtuar problemit filozofik që në esencë ka të bëjë me veçoritë dhe

burimin e njohjes, intelektin e njëjtëson me "një letër të bardhë që nuk ka të shkruar asgjë". Po mirë, **nga** i fiton intelekti këto ide? "Nga i vjen intelektit gjithë ky grumbull i gjerë të cilit fuqia e bujshme imagjinuese e njeriut i jep forma të ndryshme thuajse të pafund? Si furnizohet intelekti me ide? Lidhur me këtë çështje unë përgjigjem me një fjalë: **nga përvoja**." Siç u pa, Loku intelektin e njëjtëson me një letër të bardhë apo me një tabelë të zbrazët (*tabula rasae*) në ose mbi të cilën nuk ndodhet asgjë përpara përvojës. Burimin e gjithë njohjes ai e gjen te përvoja, te vrojtimi, te të dhënat që intelektit i vijnë si rezultat i përdorimit të shqisave. Me fjalë të tjera, sipas Lokut, **asgjë nuk është në intelekt pa qenë më parë në shqisa** (*Nihil est in intellectu quod antea non fuerit in sensu*) dhe burimi apo mjeti i çfarëdo lloj njohjeje është përvoja. Në gjuhën e filozofisë këto njohje quhen njohje **a posteriori**. E pra, sipas Lokut çdo lloj njohje është **a posteriori**.

Loku është një empirist i matur, sepse **intelektin nuk e redukton në ndijime**. Pasi intelekti t'i pranojë njëherë këto të dhëna që vijnë nga përvoja, nuk refuzon t'i studiojë e t'i përpunojë ato. Përkundër këtij, ndër empiristë ka edhe disa filozofë të tjerë të quajtur **sensualistë** të cilët intelektin nuk e pranojnë të ndarë prej ndijimeve dhe të cilët tentojnë që intelektin apo arsyen ta reduktojnë si **tërësi** të ndijimeve. Filozofi i famshëm frëng Kondijaku (1715-1780) është njëri ndër përkrahësit e kësaj ideje.

**Racionalizmi:** Filozofi i parë i madh gjerman Lajbnici (Leibniz, 1646-1716) që ka jetuar në të njëjtin shekull me Lokun, idenë e Lokut që e përmendëm më lart e kundërshton në veprën e tij *Një ese e re mbi arsyen njerëzore* (*"Nouveaux essais sur l'entendement humain / New Essays on Human Understanding"*) duke thënë: "Vërtet në arsye nuk ekziston asgjë që më parë të mos ketë qenë në shqisë, përveç arsyes (nisi intellectus ipse)". Lajbnici nuk pretendon se arsyeja është i vetmi burim i njohjes. Ai, krahas **të saktave racionale** apo **të vërtetave racionale** mendon se ekzistojnë edhe **të saktat** apo **të vërtetat faktike / të përvojës**. Mirëpo, mbasi ai konsideron se të saktat racionale janë në një nivel më të lartë se ato të përvojës dhe mbasi mendon se të saktat e përvojës tekefundit mund të reduktohen në të saktat racionale, me këtë ai numërohet në radhët e racionalistëve sa i përket teorisë së njohjes. Ndër shembujt më markantë të mendimit racionalist kemi Platonin për idetë e të cilit folëm shkurtimisht më lart, pastaj në kohën e re sidomos Dekartin, Spinozën dhe Hegelin. Këta e refuzojnë edhe pohimin se përvoja është pikënisja e njohjes edhe pohimin se shqisorja luan rolin e një shkëndije e cila e fut në lëvizje makinën e arsyes. P.sh. Dekarti mendon se shembulli i çdo lloj njohjeje të saktë është matematika. (Duhet pasur parasysh se filozofët racionalistë kanë një parapëlqim të veçantë ndaj matematikës!). Në matematikë kemi parimet e para si dhe nxjerrjet e përfundimeve (argumentimet) që bëhen duke u nisur prej këtyre parimeve të para. Arsyeja apo intelekti është ai që me fuqinë e vet i zbulon këto parime të para dhe që nxjerr përfundimet në bazë të këtyre parimeve. Parimet e para janë ato që Dekarti thotë se arrihen nëpërmjet **intuitës** dhe për të cilat assesi nuk mund të dyshojmë, janë ato të llojit "mendoj, pra jam". (Në sistemet racionaliste "intuitës" i jepet një rëndësi e veçantë. Nga ana tjetër, edhe intuitivistët nuk e refuzojnë tërësisht arsyen. Përkundër kësaj, racionalistët dallojnë prej intuitivistëve qoftë sa i përket konceptimit të strukturës, natyrës së njohjes së saktë, qoftë kur të bëhet fjalë për pozitat e ndërsjella të arsyes dhe intuitës gjatë fitimit të njohjes.) Duke i marrë si pikënisje këto parime bashkë me procesin që Dekarti e quan **deduksion**, pra bashkë me arsyetimin dhe argumentimin, fusha e njohjes zgjerohet gjithnjë e më tepër. Edhe intuita edhe deduksioni janë procese tërësisht racionale. Prandaj themi se çdo lloj njohje e saktë është racionale.

Filozofët racionalistë, ndryshe nga ata empiristë, besojnë në mundësinë e një njohjeje që nuk vjen nga përvoja, që është para përvojës. Në gjuhën e filozofisë ky lloj njohjeje quhet njohje **a priori**. Një njohje a priori jo që nuk na ofron njohuri lidhur me botën e jashtme ashtu siç është parimi i identitetit, po ajo nuk është njohje edhe e një parimi në bazë të të cilit arsyeja do të mund të nxirrte përfundimet. Ajo, në fakt, është një njohje që **na zbulon disa të sakta lidhur me gjithësinë të cilat kurrë nuk do të kishim mund t'i fitonim përmes përvojës**. Sipas filozofëve racionalistë, p.sh., e sakta që thotë se "çdo dukuri ka shkakun e vet", nuk mund të përfitohet nëpërmjet përvojës, sepse në përvojë asnjëherë nuk mund të vërejmë se **çdo** dukuri ka shkakun e vet. Sipas kësaj, pra, burimi i njohjes së parimit të kauzalitetit është arsyeja.

Një vazhdimësi tjetër e ideve të filozofëve racionalistë është besimi se në intelektin e njeriut ekzistojnë njohje që nga lindja. Ky mendim që ka të bëjë me njohjen quhet **inneizëm** ose **teoria e ideve të lindura**. Meqë njohjet që i zotëron njeriu nuk i fiton përmes përvojës, atëherë mbetet të kuptohet se këto ai i sjell me vete që nga lindja. Kështu, sipas Platonit, që është ndër përfaqësuesit e parë të këtij mendimi, "njohja është përkujtim".

**Kriticizmi:** Filozofia e Kantit përgjithësisht njihet me emrin **kriticizëm** apo **filozofi e kritikës**. Mendimet e Kantit lidhur më përbërjen dhe burimin e njohjes, ashtu si përmendëm më lart, janë aq të ndryshme sa nuk mund të radhiten as në grupin e empiristëve, as në atë të racionalistëve. Sipas Kantit, për fitimin e njohjes nevojitet edhe përvoja edhe arsyeja. Ka nevojë edhe për sendet që vijnë nga bota e jashtme, edhe për vënien e vulës mbi këto sende nga ana e arsyes. Sipas të thënës së famshme të Kantit "nocionet pa përvojë do të ishin të 'zbrazëta' sikurse që përvoja pa nocion do të ishte e 'verbër'". Shembulli i të parit është metafizika klasike, kurse i të dytit përvojat e kafshëve. Si nuk është shkencë metafizika, ashtu nuk janë shkencë as përvojat e kafshëve.

Përskaj gjithë kësaj, akoma diskutohet se cilave elemente Kanti u jep më shumë rëndësi, atyre që vijnë nga jashtë apo sendeve që arsyeja ua bashkëngjit atyre. Me fjalë të tjera, Kanti më tepër është empirist apo racionalist? Një pjesë e mendimtarëve që vijnë pas Kantit atë më tepër e kanë interpretuar si empirist dhe e kanë marrë për mësues ideor të tyre (p.sh. pozitivistët dhe pragmatistët). Kurse disa të tjerë e kanë konsideruar më tepër si racionalist duke menduar se sa i përket njohjes, Kanti në të vërtetë, nuk u jep kurrfarë vendi dhe roli të njëmendtë elementeve që vijnë nga bota e jashtme (p.sh. "filozofët romantikë" gjermanë dhe në veçanti Hegeli). Është më se e qartë se te Kanti ka elemente të ndryshme që tregojnë se mund të jenë të sakta të dyja konstatimet.

**Intuitivizmi:** Kur Gazaliu shprehet se prej krizës së dyshimit ka dalë nëpërmjet një drite që thotë se ia ka hedhur Zoti në shpirtin e tij, dëshiron të tregojë për një burim tjetër njohjeje që nuk ishte as shqisor e as racional. Po kështu, as Dekarti nuk kishte arritur te "mendoj, pra, jam" si rezultat i një arsyetimi. Me fjalë të tjera, arritjen e Dekartit te ky përfundim nuk duhet shikuar si një lloj silogjizmi; përkundrazi, ai paraqet një bazë për pikënisjen e çdo një arsyetimi apo silogjizmi. Për këtë folëm më lart. Me këtë tani më mirë e kuptojmë pse Dekarti thoshte se **intuita** është rruga për arritjen e të saktave të para të llojit "mendoj, pra jam" dhe pse ai këtë e kishte quajtur **intuitë**. Disa mendimtarë të tjerë muslimanë të quajtur *mutesavvifë* apo mistikë, si Mevlana Xhelaluddin er-Rumiu, Junus Emreja, Muhjuddin el-Arabiu etj., kur e kundërshtonin konceptimin e njohjes të mbështetur në vrojtimet shqisore apo në arsyetimet racionale, nga njëra anë, dhe kur, nga ana tjetër, pohonin se zotëronin njohjen lidhur me Zotin, gjithësinë dhe njeriun, ata mbështeteshin në

aftësinë që në veçanti mund ta quajmë intuitë. Ashtu si thamë edhe më parë, ndër intuitivistët nuk ka ndonjë pajtim idesh lidhur me karakterin e intuitës, se ç'lloj aftësie është intuita. Mirëpo, të gjithë ata besojnë se intuita është një aftësi që dallon prej shqisave dhe arsyes së njeriut, se është më e lartë se ato, se njeriut ia mundëson njohjen e drejtpërdrejtë, pa përdorimin e ndonjë arsyetimi apo argumenti. Sendet që njihen nëpërmjet kësaj aftësie njihen në mënyrë **evidente** (të qartë), që nuk mund të dyshohet në të, është njohje **e sigurt** dhe **adekuate** me lëndën që e pasqyron.

Tani të shohim më në detaje mendimet e Henri Bergsonit që është përfaqësuesi më i rëndësishëm i intuitivizmit në kohën e re. Sipas Bergsonit duhet bërë dallim midis njohjes në të cilën ka rol gjuha dhe asaj në të cilën nuk ka. Duke u mbështetur në këtë, duhet bërë dallimin edhe midis **njohjes absolute** dhe **njohjes relative**. Njohja në të cilën luan rol gjuha është njohje relative. Sepse gjuha, nëpërmjet koncepteve e shterpëron, e copëton sendin që dëshirojmë ta njohim. Për këtë arsye, njohjen që e ofron ajo përgjithmonë është **simbolike** (sepse në njohjen e mbështetur në gjuhë ne nuk u drejtohemi sendeve drejtpërdrejtë, porse **nëpërmjet koncepteve**; ndërkaq konceptet janë simbole që ndërmjetësojnë midis intelektit njohës dhe sendit që njihet e nuk janë vetë sendet), **e pjesshme** (sepse konceptet nuk na shërbejnë për përkufizimin e vetë sendit në tërësinë e tij, por vetëm nga ana e këndvështrimit tonë), **analitike** (sepse konceptet e zbërthejnë lëndën e njohjes në pjesë, secilën prej të cilave e përcakton një koncept), **e pajetë** (sepse konceptet janë qenie që në vete nuk bartin gjallëri dhe lëvizje, nuk janë dinamike) dhe **abstrakte**. Nga ana tjetër, lënda, p.sh. një njeri apo një gurë që lëviz, është një qenie konkrete, e gjallë (pra dinamike, e lëvizshme), individuale dhe e tërësishme (pra aspektet e ndryshme të së cilës përbëjnë një tërësi). Prandaj, është e pamundshme kapja e realitetit / njëmendësisë së sendeve me një njohje që mbështetet në gjuhë, në koncepte, pra me një njohje shqisore-racionale. Është intuita ajo aftësi që ne na mundëson njohjen e një sendi në tërësinë, konkretësinë, dinamikën, lëvizshmërinë e saj. Ajo që do të mbështetet në këtë aftësi është "metafizika" që u ka bërë rezistencë të gjitha përpjekjeve të Kantit për ta mënjanuar atë. Në kuptimin final dhe dinamik metafizika është njohja e së vërtetës / realitetit. Ajo është njohja e vetme që pretendon dhe ka mundësinë të heqë dorë prej simboleve dhe ta konceptojë të vërtetën drejtpërdrejt.

Kjo njohje, ashtu siç e përkufizon Bergsoni, mund të merret si më e lartë prej njohjes që na ofron shkenca normale. Mirëpo, e diskutueshme është **nëse ekziston ose jo** një njohje e këtillë. Intuitivistët pretendojnë se ekziston një njohje e këtillë dhe se vetë ata **zotërojnë** një njohje të këtillë. Mirëpo, kur dëshirojnë të dëshmojnë ekzistimin e kësaj njohjeje, ata domosdo sërish e përdorin **gjuhën**, të cilën e kishin kritikuar dhe e kishin marrë si të pamjaftueshme. Mirëpo, a do të jetë atëherë e mjaftueshme gjuha për ta shprehur realitetin, ekzistimin e të cilit e ka shprehur ajo me gjithë mangësitë e saj? Natyrisht se jo! Me këtë rast përpara një intuitivisti të mirë mbetet vetëm një rrugë: **të mos e shprehë** dhe **ta jetojë** atë përvojë, atë iluminizëm të çuditshëm për të cilin thotë se ekziston. Me fjalë të tjera, nëse vërtet ekziston një intuitë dhe një njohje që mbështetet në të, ashtu si e përshkruan Bergsoni dhe intuitivistët e tjerë, atëherë karakteristika kryesore e kësaj intuite dhe njohjeje do të ishte **pamundësia për t'u shprehur** dhe **pamundësia për t'ua kumtuar** të tjerëve. Nëse ekziston mundësia t'u kumtohet njerëzve të tjerë, atëherë ajo nuk do të mund të quhet intuitë apo njohje e bazuar në intuitë.

**Fusha, shtrirja dhe kufijtë e njohjes; Pozitivizmi:** Më lart pamë se filozofia kritike e Kantit nuk ishte vetëm një mendim lidhur me çështjen e burimit të njohjes, porse në të njëjtën kohë ishte dhe një teori lidhur me fushën, shtrirjen dhe kufijtë e njohjes. E pra, çështja e fushës dhe kufijve të njohjes është e lidhur ngushtë me çështjen e burimit të njohjes. Ashtu siç kemi treguar edhe më

parë, racionalizmi nuk është vetëm një teori që ka të bëjë vetëm me burimin e njohjes; në të njëjtën kohë është edhe një teori optimiste dhe pretenduese që ka të bëjë me fushën dhe kufijtë e njohjes. E njëjta gjendje është edhe me empirizmin. Meqë empirizmi si burim të njohjes i pranon shqisat / ndijimet, perceptimet shqisore, ai nuk e pranon njohjen e qenieve që nuk mund të njihen nëpërmjet shqisave. Përkundër kësaj, racionalistët dhe intuitivistët e pranojnë edhe njohjen e gjërave që quhen metafizike. Meqë në pjesën para kësaj, kur i trajtuam tendencat kryesore të racionalizmit, empirizmit dhe intuitivizmit, në mënyrë të tërthortë i prekëm edhe qëndrimet e tyre lidhur me fushën, shtrirjen dhe kufijtë e njohjes, këtu do të mjaftohemi të flasim për pozitivizmin dhe llojet kryesore të tij, që është një teori e cila sidomos në dy shekujt e fundit thellë-thellë e ka prekur dhe ndikuar filozofinë.

Më lart përmendëm se teoria e njohjes e Kantit pas vetes u ka hapur rrugë dy komentimeve të ndryshme, të kundërta me njëra-tjetrën. Disa filozofë – Fichte, Schelling e sidomos Hegeli të cilët quhen edhe "filozofët romantikë a idealistë" gjermanë – duke e ndjekur theksin që Kanti e ka vënë mbi rolin e arsyes / racios dhe duke e shpërfillur pjesën e gjërave që të kuptuarit i vijnë nga bota e jashtme, zhvilluan një teori njohjeje kryekëput racionaliste, bile edhe intuitiviste dhe me gjithë guximin iu hodhën fushës së metafizikës apo **numenit** të cilën Kanti ia kishte ndaluar të të kuptuarit shkencor që të futej në të. Një pjesë tjetër e filozofëve, duke e komentuar pak më ndryshe Kantin iu bashkëngjitën atij në refuzimin e metafizikës dhe duke shkuar akoma më tej, në fushën që ai e quante "metafizike" futën edhe gjëra që ai kurrë s'kishte menduar t'i fuste.

Kanti, veprën e tij të famshme *Kritika e arsyes së pastër / të kulluar* (*Kritik der reinen Vernunft*), ku ai e parashtron pyetjen se "çfarë mund të njohim", e mbaron me përfundimin se nuk mund t'i njohim gjërat që nuk bëjnë pjesë në botën e përvojës, siç janë: Zoti, pavdekshmëria, liria dhe realiteti i shpirtit / frymës. Përkundër kësaj, Kanti beson se këto koncepte kanë vlerë në një plan tjetër. Me fjalë të tjera, ai beson se ato edhe pse nuk kanë ndonjë vlerë **teorike-shkencore**, kanë një vlerë, madje domosdoshmëri **praktike-morale**. Sepse, ashtu siç do të shohim më gjerësisht në pjesën që ia kemi ndarë filozofisë së moralit, sipas Kantit njeriu nuk është një qenie që ka nevojë vetëm të **njohë / dijë**, porse edhe të **veprojë**, të **lëvizë**. Ndërkaq veprimi dhe etika që për lëndë studimi e ka atë, kërkon dhe e bën të domosdoshëm **besimin** në Zotin, në të qenët e shpirtit, në lirinë dhe në amshueshmërinë. Edhe pse këto koncepte për shkencën nuk kanë ndonjë vlerë, për etikën janë të domosdoshëm, të pashmangshëm. Ndaj edhe për këtë arsye Kanti nuk ngurron të krijojë një "metafizikë të moralit".

Përkundër kësaj, pozitivizmi, që u paraqit në shek. XVIII dhe që për përfaqësues kishte Comte-in (1789-1857) dhe austriakun E. Mach (1838-1916), si dhe neo-pozitivizmi apo pozitivizmi logjik, që është një version i tij në shekullin tonë, lidhur me fushën e njohjes dhe mundësisë së metafizikës mbajtën një qëndrim më përtej se Kanti. Pretendimi kryesor i pozitivizmit është se metafizika nuk ka **kurrfarë** vlere. Comte, i cili e kundërshtonte mendimin e Kantit se metafizika mos më tepër ka një vlerë morale, nuk pranon se ajo ka edhe një vlerë të këtillë bile. Sepse sipas tij, siç dihet, intelekti / të kuptuarit e njeriut ka kaluar nëpër tri periudha që ai i ka quajtur teologjike, metafizike dhe pozitive. Në periudhën e parë, meqë njeriu nuk kishte një konceptim të drejtë për gjithësinë, pas ngjarjeve që ndodhin ka përfytyruar fuqi hyjnore; në periudhën e dytë, sërish meqë nuk është zhvilluar mirë, ka përfytyruar fuqi metafizike; përfundimisht tani, pra në shekullin e Comte-it, ai ka hyrë në një periudhë ku faktet i shpjegon në mënyrë pozitive, jo duke kërkuar pas tyre fuqi të fshehta, por duke i shpjeguar me ngjarje të tjera që mbështeten në eksperimentin dhe vrojtimin. Ky model shpjegimi nuk vlen vetëm për ngjarjet në natyrë, porse edhe për ngjarjet dhe vlerat bazë të feve, zakoneve, traditave, moralit etj.. Me fjalë të tjera, krahas një shkence pozitive të natyrës, mund të krijohet edhe një shkencë pozitive shoqërore dhe një etikë pozitive, bile edhe një fe pozitive. Krahas asaj se filozofia e vërtetë duhet të jetë një shkencë

pozitive, edhe shkenca e vërtetë duhet të merret vetëm me pozitiven, pra me atë që neve na jepet nëpërmjet shqisave e vrojtimeve. Kështu Comte, derisa nga njëra anë e pranon kufizimin e Kantit lidhur me lëndën e njohjes dhe fenomenet i identifikon me atë që ai e quan "pozitive", nga ana tjetër e refuzon nismën e Kantit për të krijuar një metafizikë të moralit dhe mbron mendimin se në vend të saj duhet krijuar një moral në vlerë shkencore.

**Neo-pozitivizmi:** Neopozitivistët ndërkaq në të dyja këto çështje kanë shkuar edhe më tej se Comte. Sipas tyre, funksioni i filozofisë nuk është që t'i qaset drejtpërdrejtë gjësë e ta kapë (perceptojë) atë në ndonjë farë forme. Në vend të kësaj, filozofia ka për detyrë të bëjë vetëm sqarimin dhe nxjerrjen në pah të kuptimit të premisave të përfituara nga veprimtari të ndryshme njerëzore (si shkenca, arti, feja, morali etj.). Sipas pozitivistëve logjikë brenda premisave ka të atilla që janë të kuptimshme, po ka edhe të pakuptimshme. Premisat e kuptimshme ndahen më dysh, ose janë a) analitike, pra pa përmbajtje sikur që janë premisat e logjikës formale (për shembull, "të gjithë bashkëshortët janë njerëz të martuar") ose janë b) sintetike, pra me përmbajtje sikur që janë premisat e shkencave (për shembull, "Toka është një planet"). Të tjerat që ngelin jashtë këtyre, të gjitha janë premisa **të pakuptimta**. Më drejtë thënë, ato pa dyshim që kanë nga ndonjë kuptim "poetik" apo "emocional", mirëpo janë të pakuptimta nga aspekti "njohës" (cognitive), pra nga aspekti i ofrimit të një gjëje **të verifikueshme** lidhur me gjithësinë. Këtu koncepti kyç është **verifikueshmëria** (verifiability). Sipas këtyre, premisë e kuptimtë është ajo që mund të verifikohet / vërtetohet. Tani, një premisë e llojit "Zoti është krijuesi i gjithësisë", është e pakuptimtë sepse nuk mund të verifikohet shkencërisht, pra eksperimentalisht (po sipas disa neopozitivistëve akoma edhe më ngushtë, as edhe emocionalisht). Natyrisht, krahas premisave të feve, edhe ato të etikës e të artit nga ky aspekt janë të pakuptimta, meqë nuk mund të verifikohen. Sipas neopozitivistëve, saktësia e premisave analitike të llojit "të gjithë bashkëshortët janë të martuar", del nga vetë analiza e kuptimit të tyre: kur të analizohet koncepti "bashkëshort", brenda tij, sipas **përkufizimit**, ekziston "të qenët i martuar". Përkundër kësaj, kur të analizohet koncepti "Tokë", sipas përkufizimit të tij nuk del se ajo është një planet. Saktësia e një premise të këtillë mund të tregohet vetëm përmes një **verifikimi eksperimental**. Çdo premisë, saktësia e së cilës nuk mund të tregohet në mënyrë analitike, si te premisat analitike, ose në mënyrë empirike, si te premisat sintetike, është e pakuptimtë. Sipas kësaj, neopozitivistët e ngushtojnë akoma dhe më shumë hapësirën e njohjes dhe mbërrijnë në pikën më ekstreme të rrugës së trasuar nga Comte.

**Filozofia analitike:** Neopozitivistët bëjnë pjesë brenda një rryme që quhet **filozofia analitike**, e cila është paraqitur në fillim të shek. XX dhe e cila ka ndikim të madh si në kontinentin e Evropës ashtu edhe në botën anglosaksone. Dy nëndegët e tjera të rëndësishme të kësaj rryme janë: dega e cila quhet **atomizmi logjik** e përfaqësuar nga Bertrand Russell dhe Wittgensteini i ri, si dhe dega e quajtur Shkolla e Gjuhës së Thjeshtë (*Ordinary Language School*), të cilën e nis i njëjti Wittgenstein i cili që nga vitet 1930 e braktis atomizmin logjik, dhe vazhdohet nga shumë filozofë të tjerë ndër të cilët edhe G. Ryle. Arsyeja përse të tria këto rryma emërtohen me termin e përgjithshëm 'filozofi analitike', është se të tria këto kanë pretenduar se funksioni kryesor, madje edhe i vetëm i filozofisë është **analiza**. Megjithëkëtë ata nuk janë të një mendimi sa i përket karakterit të kësaj analize si dhe llojit të njohjes që na ofron ajo lidhur me gjithësinë. (Për shembull, ashtu siç pamë më lart, sipas mendimit të pozitivistëve logjikë kjo analizë është analizë e premisave dhe kjo nuk mund të na ofrojë ne asnjë njohje lidhur me gjithësinë. Ndërkaq sipas Russellit filozofia ne na jep njohuri lidhur me gjithësinë; natyrisht se kjo nuk është njësoj sikur

njohja shkencore, ama sërish është një njohje). Përkundër kësaj, ata janë shumë të vendosur rreth një pike të vetme: kjo analizë, është një analizë që ka të bëjë me **përdorimin dhe funksionin e gjuhës**. Kështu ata e ndajnë mendimin se një pjesë e madhe e problemeve të filozofisë janë të natyrës linguistike dhe se ato do të mund të zgjidhen **në saje të ndriçimit / sqarimit të gjuhës**.

**Kriteret dhe standardet e njohjes; Pragmatizmi:** Lidhur me kriteret dhe standardet e njohjes më lart thamë se ekzistojnë tri teori të ndryshme nga njëra-tjetra: teoria e korrespondimit, teoria e koherencës dhe teoria pragmatike, dhe dhamë disa njohuri bazë lidhur me këto. Me këtë rast më herët thamë se përfaqësuesit më të mirë të teorisë së parë kanë qenë Platoni dhe Aristoteli, të së dytës kanë qenë filozofët racionalistë, sidomos Dekarti dhe Spinoza. Ndërkaq për teorinë e tretë, për të cilën flitet më së shumti në kohët e vona, mendojmë se duhet të flasim më hollësisht.

Pragmatizmi, nëse mund të shprehemi, është filozofia kombëtare e ShBA-ve. Atë mund ta quajmë edhe si një mendim i posaçëm që ka të bëjë edhe me fushën, kufijtë e njohjes po edhe me kriteret e saj. Kur është fjala te kufijtë e njohjes, ajo bën pjesë në vijën e nisur nga Kanti; mirëpo ashtu si neopozitivizmi, edhe kjo shkon përtej tij. Sa i përket kriterit të njohjes, edhe pse pak e diskutueshme, ajo vë një teori origjinale të të njëjtës masë. Sipas C. Peirce, që është themeluesi dhe për nga koha përfaqësuesi i parë i pragmatizmit, problemet e shtruara nga Kanti të llojit nëse ekziston ose jo Zoti, nëse ekziston një shpirt i pavdekshëm i njeriut ose jo, në kuptimin e vërtetë madje as që janë probleme. Sepse një problem i vërtetë, së paku **parimisht**, duhet të jetë i zgjidhshëm. Ndërkaq këto probleme, mbasi parimisht nuk mund të zgjidhen, nuk janë bile edhe probleme.

Edhe Peirce, ashtu sikur neopozitivistët, merret me çështjen e kuptimit. Sipas tij ka dy lloje kuptimesh: kuptime gjuhësore dhe kuptime psikologjike. Ta marrim një premisë të këtillë: “Tani njëqind anije luftarake i afrohen bregut të detit”. Kjo premisë ka dy kuptime të ndryshme. Kuptimi i parë është **kuptimi psikologjik** i cili ngjall ndjenja e emocione të ndryshme te secili person veç e veç (shembull, disa njerëz mund të frikohen prej kësaj, disa mund të gëzohen etj.). Kuptimi i dytë është **kuptimi gjuhësor** ose **logjik**, i cili bart një kuptim të përbashkët për të gjithë ata që e kuptojnë shqipen (shembull, të gjithë e dinë se ç’do të thotë njëqind, anije, bregdet, afrohet dhe i ndajnë të njëjtat mendime lidhur me këta terma). Sipas Peirce filozofia duhet të merret me kuptimin e dytë. Sërish sipas Peirce secila premisë e kuptimshme nga aspekti logjik nuk mund të jetë e kuptimshme edhe nga aspekti pragmatik. Shembull, “Galaktikat i emëruan vëllezërit melankolikë”, është një premisë e kuptimshme nga aspekti gjuhësor apo logjik, mirëpo nga aspekti pragmatik është e pakuptimtë. Peirce, fjalën ‘pragmatik’ e përdor si **sinonim** të fjalës ‘eksperimental’. Për të qenë një premisë e kuptimshme, ajo duhet t’i takojë botës eksperimentale dhe të mund të verifikohet apo përgënjeshtrohet. E kuptimtë është secila premisë e cila mund të provohet me fakte ose të mund të hulumtohet nëse ajo është e saktë apo e gabuar. Çdo premisë që nuk është e këtillë është e pakuptimtë.

Nga ana tjetër, një përfaqësues tjetër i rëndësishëm i pragmatizmit William James, është i mendimit se treguesi i vetëm për saktësinë e një premise është **të qenët e dobishme pragmatikisht**. Sipas tij, teoritë janë mjete që i propozojmë për t’i zgjidhur problemet me të cilat ndeshemi. E tani për të kuptuar nëse këto teori janë të sakta ose jo, duhet shikuar nëse ato **praktikisht** na hyjnë në punë ose jo. Për shembull, nëse vaksina Salk Polio është ose jo “e saktë”, këtë mund ta kuptojmë vetëm duke treguar praktikisht nëse ajo është ose jo efektive në parandalimin e paralizimit të fëmijëve. Me këtë James pretendon se kriteri i së saktës është i njëjtë me kriterin e saktësisë së çfarëdo një premise shkencore. Megjithëkëtë, me fjalën “e dobishme praktikisht” James nënkupton edhe “e dobishme psikologjikisht”. Për shembull, a thua

cila teori është e saktë, teoria materialiste e cila nuk e njeh ekzistimin e Zotit, apo teoria spiritualiste e cila e njeh ekzistimin e Zotit? Sipas Jamesit, e saktë është ajo teori e cila psikologjikisht sjell një dobi praktike mbi sjelljet tona. Tani, nëse një materialist nuk mund ta shikojë pozitivisht jetën, nëse nuk mund ta planifikojë drejtë të ardhmen, nëse nuk mund të krijojë një shoqëri të drejtë si rezultat i mosbesimit në ekzistimin e Zotit, atëherë kjo teori e tij është e gabuar. Përkundër kësaj, nëse spiritualizmi në saje të besimit në ekzistimin e Zotit mund të krijojë një botë ndijore më të suksesshme e më të sigurt, atëherë kjo teori është e saktë, ngase praktikisht është "e dobishme".

James këtë ide të tij e aplikon edhe në teoritë e moralit apo në mendimet që kanë të bëjnë me atë se ç'është e saktë e ç'është e gabuar në etikë. Meqë saktësia është identifikuar me utilitarizmin (përdorshmërinë, sjelljen e dobisë), në etikë "e saktë" është ajo që është e dobishme. Me fjalë të tjera, e mirë është ajo që sjell dobi. Për shembull, a thua plaçkitja e një banke mund të jetë gjë e saktë për zgjidhjen e problemeve materiale? Mirë, t'i sjellim parasysh rezultatet që mund t'i shkaktojë plaçkitja e një banke: gjatë kryerjes së kësaj vepre ekziston mundësia që të zihemi apo të vritemi. E pra, mbasi plaçkitja e bankës ne nuk na sjell asnjë dobi praktike, kjo s'qenka gjë e mirë, kjo është "e gabuar".

Edhe një përfaqësues tjetër me rëndësi i pragmatizmit, John Dewey, "të saktën" e përkufizon si një mjet për zgjidhjen e problemeve gjatë eksperimentimit. Dewey e refuzon përkufizimin klasik të njohjes si një lidhje midis subjektit njohës dhe objektit që njihet. Sipas tij, mendja njerëzore nuk është diçka që qëndron **përballë** natyrës ose **jashtë** saj; ajo është **brenda**, është **një pjesë** e saj. Sipas kësaj, njohja është një veprimtari natyrore që ndodh në natyrë sikurse edhe rrotullimi i Tokës, vdekja e një fëmije, çfarëdo një tërmet, ngrënia e ushqimit etj. Veprimtaria e përfitimit të njohjes gjatë eksperimentimit fillon me ballafaqimin e njeriut me ndonjë problem madhor dhe përfundon me zgjidhjen e po këtij problemi. Për shembull, ky problem mund të jetë humbja në pyll. Njeriu i humbur në pyll fillon të mendojë thellë e rëndë për daljen prej tij. Në bazë të lëvizjes së diellit, drejtimit nga ka ardhur si dhe në bazë të njohurive që i ka qysh nga më parë për atë vend, ai zhvillon një teori për këtë. E pra, nëse kjo teori ia siguron atij daljen nga pylli, pra nëse i hy në punë, atëherë themi se ajo është e saktë. Po nëse kjo teori nuk ia zgjidh atij problemin, themi se ajo është e gabuar, ngase ka rezultuar pa sukses. Dewey këto idetë e tij lidhur me të saktën i aplikon sidomos në fushën e pedagogjisë dhe zhvillon një pikëpamje funksionale pragmatike në këtë fushë.

**Nga turqishtja:**

**mr. Rejhan Neziri**